WIKIPEDIA

# Filozofia

 Ky artikull flet për Filozofinë; ndërsa këtu mund të gjeni Portalin e Filozofisë.



Platoni (*majtas*) dhe Aristoteli (*djathtas*): detaj nga *Shkolla e Athinës* nga Raffaello Sanzio, 1509

**Filozofia** merret me problemet e përgjithshme dhe fundamentale[1] rreth çështjeve si ekzistenca, dituria, e vërteta, bukuria, ligji, drejtësia, vlefshmëria, mendja, dhe gjuha.[2][3] Filozofia dallohet nga mënyrat e tjera të zgjidhjes së këtyre problemeve (siç janë misticizmi ose mitologjia) nga qasja kritike dhe sistematike e saj si dhe mbështetja në argumente të arsyeshme.[4] Fjala rrjedh nga greqishtja: φιλοσοφία, *philosophía*, "dashuria për dituri".[5][6][7]

Degët kryesore të studimit filozofik janë:

- **Metafizika**, e cila merret me natyrën e qenies dhe botën. Degë tradicionale të saj janë kozmologjia dhe ontologjia;
- **Epistemologjia**, e cila merret me natyrën dhe përfshirjen e diturisë, dhe se a është e mundur dituria. Ndër çështjet kryesore të saj është sfida e paraqitur nga skepticizmi dhe marrëdhëniet mes të vërtetës, besimit, dhe justifikimit;
- **Etika**, ose 'filozofia e moralit', e cila merret me pyetjet se si duhet të veprojnë njerëzit, nëse këto pyetje janë të përgjegjshme. Degët kryesore të etikës janë meta-etika, etika normative, dhe etika e aplikuar. Meta-etika merret me natyrën e mendimit etik, krahasimit me sisteme etike të ndryshme, nëse ka apo jo të vërteta absolute etike, dhe si do të mund të njiheshin këto të vërteta. Etikës i bashkangjitet edhe ideja e moralit. Dialogjet e hershme të Platonit përfshijnë një kërkim mbi definicionin e virtytit;
- **Filozofia politike**, e cila studion qeverisjen dhe marrëdhëniet mes individëve dhe komuniteteve me shtetin. Ajo përfshin pyetjet mbi drejtësinë, të mirën, ligjin, pronën, dhe të drejtat dhe obligimet qytetare;
- **Estetika**, e cila merret me bukurinë, artin, kënaqësinë, vlerat emocionale, perceptimin, dhe çështjet mbi shijen dhe ndjenjat;
- **Logjika**, e cila merret me mënyrat e të menduarit që çojnë nga premisat e vërteta tek konkluzionet e vërteta, e zhvilluar fillimisht në Greqinë antike. Duke filluar në shekullin e 19të, matematikanë si Frege u fokusuan në trajtimin matematik të logjikës, dhe sot subjekti i logjikës ka dy ndarje të gjëra: logjika matematike (logjika formale simbolike) dhe ajo që quhet logjika filozofike;
- **Filozofia e mendjes**, e cila merret me natyrën e mendjes dhe marrëdhëniet e saj me trupin, dhe karakterizohet me mosmarrëveshjet mes dualizmit dhe materializmit. Në vitet e fundit janë paraqitur ngjashmëri të shumta mes kësaj dege të filozofisë dhe shkencës kognitive;
- **Filozofia e gjuhës**, e cila është hulumtimi i arsyeshëm në natyrën, origjinën, dhe përdorimin e gjuhës;
- **Filozofia e fesë** është degë e filozofisë që bën pyetje rreth fesë.

Shumica e subjekteve akademike kanë një filozofi, për shembull filozofia e shkencës, filozofia e matematikës, filozofia e logjikës, filozofia e ligjit, dhe filozofia e historisë. Përveç kësaj, një sërë subjektesh akademike kanë filluar të mirren me çështje që historikisht do të kishin qenë detyrë e filozofisë. Këtu

përfshihet psikologjia, antropologjia dhe shkenca natyrore.

## Përmbajtja





Vdekja e Sokratit nga Jacques-Louis David (1787). Në pikturë paraqitet filozofi Sokrati para se të pinte helmin.

# Filozofia perëndimore

## Historia

Prezantimi i termeve "filozof" dhe "filozofi" konsiderohet meritë e mendimtarit grek Pitagora (Pythagoras). Ky përfundim bazohet në një shteg në një punim të humbur të Herakleides Pontikos, një disiplinë e Aristotelit. Konsiderohet të jetë pjesë e legjendave shumë të përhapura të Pitagoras në këtëkohë. "Filozofi"

zëvendësoi fjalës "sofist" (nga *sophoi*), që përdorej për të përshkruar "njerëz të mençur", mësues të retorikës, të cilët ishin të rëndësishëm në Demokracinë Athinase.

Historia e filozofisë ndahet në gjashtë periudha: Filozofia antike, Filozofia mesjetare, Filozofia e Rilindjes, Filozofia Moderne e hershme dhe e vonshme dhe Filozofia Bashkëkohore.

### Filozofia antike (rreth 600 Par.K.–rreth Pas. K. 500)


Aristoteli

Filozofia antike është filozofia e botës Greko-Romake prej shekullit të gjashtë (VI) para Krishtit [rreth 585] deri te shekulli i katërt pas Krishtit. Zakonisht ndahet në tri periudha: Filozofia Para-Sokratike, periudhat e Platonit dhe Aristotelit, dhe periudha post-Aristoteliane (ose Helenistike). Ndonjëherë i shtohet një periudhë e katërt që përfshin filozofët e krishterë dhe Neo-platonist. Më të rëndësishmit e filozofëve antikë (nga aspekti i ndikimit të vazhdueshëm) janë Platoni dhe Aristoteli[8].

Temat e filozofisë antike janë: kuptimi i shkaqeve fondamentale dhe principet e universit; duke e shpjeguar atë në një mënyrë ekonomike dhe të njëtrajtshme; problemi epistemologjik i pajtimit të dallimeve dhe ndryshimit të universit natyral, me mundësinë a arritjes së diturisë absolute dhe të sigurtë mbi të; pyetje rreth gjërave që nuk mund të perceptohen me anë të shqisave, siç janë numrat, elementet, universalet, dhe zotërat; analizimi i konstelacioneve të arsyetimit dhe argumentit; natyra e jetës së mirë dhe rëndësia e kuptimit dhe diturisë në mënyrë që të ndiqet ajo; Ekspliktimi i konceptit të drejtësisë, dhe marrëdhënieve të saj me sistemet e ndryshme politike[9].

Në këtë periudhë u themeluan karakteristikat vendimtare të metodave filozofike: një çasje kritike ndaj pikëpamjeve të themeluara, dhe apeli ndaj arsyes dhe argumentimit.

### Filozofia mesjetare (rreth 500 par.K.– rreth 1350)


Shën Tomas Akuinasi

Filozofia mesjetare është filozofia e Evropës perëndimore dhe Lindjes së mesme gjatë periudhës që njihet si Mesjeta, që fillon diku pas rënies së Perandorisë Romake deri te Rilindja. Filozofia Mesjetare karakterizohet pjesërisht nga rizbulimi dhe zhvillimi i mëtejshëm i filozofisë klasike greke dhe Filozofisë Helenistike, dhe pjesërisht nga nevoja për çasje tek problemet teologjike dhe integrimi i doktrinës së shenjtë (në Islam, Jahudizëm dhe Krishterim) me mësimet shekullare.

Disa probleme të diskutuara në këtë periudhë janë marrëdhëniet e fatii me arsyen, ekzistenca dhe uniteti i Zotit, objekti i teologjisë dhe Metafizikës, problemi i diturisë, i universaleve, dhe individualizmit.

Filozofët nga Mesjeta përfshijnë filozofët myslimanë Alkindus, Alfarabi, Alhazen, Avicenna, Algazel, Avempace, Abubacer dhe Averroes; filozofët hebrenjë Maimonides dhe Gersonides; dhe filozofët e krishterë Anselm, Augustine of Hippo, Boethius, Peter Abelard, Roger Bacon, Thomas Aquinas, Duns Scotus, William of Ockham dhe Jean Buridan.

### Rilindja (rreth 1350–rreth 1600)

Rilindja (apo Renesanca) ishte periudhë tranzicioni mes filozofisë teologjike të Mesjetës dhe mendimit modern, ku latinishtja filloi të humbiste rolin e saj si gjuhë standarde për bisedime filozofike. Studimi i klasikëve (sidomos Platonit dhe Neoplatonizmit) dhe arteve humane, si historia dhe letërsia shijuan popullaritet të ri. Koncepti i njeriut u bë objekti qendror i reflektimit filozofik.

Me dobësimin e strukturave teologjike te mendimit, Rilindja shfaqi interesim në filozofinë naturale, si p.sh. Nicholas of Kues, Giordano Bruno, Francis Bacon dhe Telesius. Kjo ndoshi bashkarisht me rilindjen e magjisë, mënyrave misterioze të njohjes dhe zotërimit të natyrës (si Pico dhe Marsilio Ficino për shembull [10]). Filozofia politike dhe etike u ringjall me punimet e Makiavelit dhe me utopitë e Thomas More, Tommaso Campanella dhe Francis Bacon. Brenda vet Krishterimit, këto lëvizje të reja bashkëjetuan me Reformacionet.

### Filozofia e hershme moderne (rreth 1600 – 1800)

Filozofia moderne fillon me ringjalljen e skepticizmit dhe ngritjes së shkencës moderne fizike. Filozofia në këtë periudhë përqendrohet në marrëdhëniet mes përvojës dhe realitetit, origjinën ultimatike të diturisë, natyrën e mendjes dhe marrëdhënien e saj me trupin, përfshirjen e shkencave të reja natyrore për vullnetin e lirë dhe Zotin, dhe shfaqjen e bazave shekullare për filozofinë morale dhe politike.


John Locke

Figura kanonike përfshijnë Hobbes, Descartes, Locke, Spinoza, Leibniz, Berkeley, Rousseau, Hume, dhe Kant.[11] Kronologjikisht, kjo epokë përfshinë shekujt XVII dhe XVIII, dhe konsiderohet në përgjithësi të ketë përfunduar me përpjekjen sistematike të Kantit për të pajtuar fizikën Njutoniane me temat tradicionale metafizike.[12]

### Filozofia e shekullit XIX (19)

Filozofia e mëvonshme moderne zakonisht konsiderohet të ketë filluar me filozofinë e Immanuel Kantit në fillimin e shekullit XIX.[13] Idealistët gjermanë, si Fichte, Hegel, dhe Schelling, zgjeruan punën e Kantit duke mbajtur qëndrimin se bota përbëhet nga në proces racional i ngjashëm me mendjen, dhe si e tillë është tërësisht e njohshme (që do të thotë se gjithçka rreth saj mund të dihet).[14]

Në kundërshtim të idealizmit, filozofë të tjerë, shumica duke punuar nga jashtë universitetit, filluan linja mendimi që okupuan filozofinë akademike në shekullin XX:

- Frege - punimet e tij mbi logjikën dhe punimet e Sidgwick mbi etikën ofruan veglat për filozofinë analitike
- Husserl themeloi shkollën e fenomenologjisë
- Peirce dhe William James filluan shkollën e pragmatizmit
- Kierkegaard dhe Nietzsche krijuan themelet e ekzistencializmit
- Karl Marx filloi studimin e filozofisë sociale materialiste.

### Filozofia Bashkëkohore (rreth 1900 – sot)

### Filozofia e shekullit XX


Jean-Paul Sartre

Brenda shekullit të kaluar, filozofia është bërë gjithnjë e më shumë e praktikuar në universitet, dhe është bërë më e specializuar dhe ndryshe nga shkencat natyrore. Pjesa më e madhe e filozofisë së kësaj periudhe merret me shpjegimin e marrëdhënieve mes teorive të shkencave natyrore dhe idetë e humaniteteve ose "common sense".

Në botën Anglofone, filozofia analitike u bë shkolla dominuese. Në pjesën e parë të shekullit, ajo ishe shkollë kohezive, pak a shumë identike me pozitivizmin logjik, të bashkuar me nocionin se problemet filozofike munden dhe duhet të zgjidhen duke i kushtuar vëmendje logjikës dhe gjuhës. Në pjesën e dytë të shekullit XX, filozofia analitike u nda në një llojllojshmëri pikëpamjesh filozofike, të lidhura mes veti vetëm nga linja historike të ndikimit dhe përkushtim të vetëshpallur ndaj qartësisë dhe rigorit. Nga viti 1960, filozofia analitike ka shfaqur ringjallje interesimi për historinë e filozofisë, si dhe përpjekje për të integruar punimet filozofike me rezultate shkencore, sidomos në psikologji dhe shkencë kognitive. Përveç kësaj, lëvizja e filozofisë eksperimentale ka tentuar të sjellë teknika hulumtime nga shkenca sociale në këtë fushë.

Në Evropën kontinentale nuk kishte dominim të ndonjë shkolle të veçantë filozofike. Ardhja e pozitivistëve logjikë nga Evropa qendrore gjatë viteve 1930-1940 pakësoi interesimin filozofik për shkencat natyrore, duke vërë theksin në humanitet, qe konsiderohet që figuron si pjesë e rëndësishme në atë që quhet "filozofia kontinentale". Lëvizjet e shekullit XX si fenomenologjia, Ekzistencializmi, Hermeneutika, Strukturalizmi, dhe Poststrukturalizmi përfshihen në këtë kategori të padefinuar rreptësisht.
Filozofët kryesorë të shekullit XX përfshijnë:

- Bertrand Russell konsiderohet një ndër themeluesit e filozofisë analitike dhe logjikanët më të rëndësishëm të shekullit XX[15]
- Jean-Paul Sartre dhe Albert Camus, punimet e të cilëve në matafizikë sfiduan pikëpamjet e Niçes.
- Ludwig Wittgenstein punoi kryesisht në logjikë.

# Teoritë kryesore

### Realizmi dhe Nominalizmi

*Realizmi* ndonjëherë do të thotë kundërshtimi i Idealizmit të shekullit VIII, përkatësisht se disa gjëra ekzistojnë në realitet, pra jashtë mendjes. Klasikisht, sidoqoftë, realizmi është doktrina që entitetet abstrakte, të cilat korrespondojnë me terme universale si 'njeriu', kanë ekzistencë reale përmes degëve të filozofisë të njohura si metafizika dhe specifikisht ontologjia. Kjo teori i kundërvihet Nominalizmit, pikëpamjes se termet abstrakte ose universale janë thjesht fjalë, ose simbolizojnë gjendje mendore si ide, besime, ose qëllime. Kjo e fundit, e zhvilluar nga Peter Abelard dhe e mbajtur nga William of Ockham, quhet Konceptualizmi.

### Racionalizmi dhe Empiricizmi

*Racionalizëm* është çdo pikëpamje që thekson rolin ose rëndësinë e arsyes njerëzore. Racionalizmi ekstrem provon të bazojë gjithë diturinë vetëm në arsye. Racionalizmi tipikisht fillon nga premisat që nuk mund të mohohen koherentikisht, pastaj tenton të deduktojë çdo objekt të mundshëm të diturisë me hapa logjikë.

Racionalisti i parë, në kuptim të gjerë, shpesh konsiderohet Parmenidi (fl. 480 Par.K.), sipas të cilit është e pamundur të mohohet që "mendimi" ekziston. Por mendimi duhet të ketë një objekt, pra diçka *përtej* mendimit ekziston realisht. Parmenidi deduktoi se ajo që ekziston në të vërtetë duhet të ketë disa veti të caktuara – për shembull, që nuk mund të fillojë të ekzistojë apo të ndalet së ekzistuari, që është një tërësi koherente, që mbetet e njëjta përjetësisht (në fakt, ekziston në tërësi pavarësisht ose jashtë kohës). Kjo teori njihet si argumenti i njeriut të tretë. Zenoni i Eleas (lindur rreth 489 Par.K.) ishte apostull i Parmenidit, dhe thoshte se lëvizja është e pamundur, meqë pohimi se ajo ekziston implikon një kontradiktë (shih Shigjeta e Zenonit).



René Descartes

Platoni (427–347 P.K) u ndikua gjithashtu nga Parmenidi, por e kombinoi racionalizmin me një formë të realizmit. Puna e filozofit është të marrë parasysh qenien, dhe esencën (ousia) e gjërave. Por karakteristika e esencave është se ato janë universale. Natyra e një njeriu, një trekëndëshi, një bime, vlen për të gjithë njerëzit, trekëndëshat dhe bimët. Sipas Platonit, këto esenca janë 'forma' të pavarura nga mendja, dhe njerëzit (në veçanti filozofët) mund të arrijnë "të njohin" përmes arsyes, dhe duke injoruar hutimet perceptimit të shqisave.

Racionalizmi modern fillon me Dekartin. Reflektimi në natyrën e eksperiencave të perceptuara, si dhe zbulimet shkencore në fiziologji dhe optikë, e drejtuan Dekartin (si dhe Lokun) në qëndrimin se ne jemi direkt të vetdijshëm për idetë, e jo për objektet. Kjo teori i ngriti tri pyetje:

1. A është një ide kopje e vërtetë e objektit real që përfaqëson? Ndjesia nuk është ndërveprim direkt mes objekteve trupore dhe shqisave tona, por është një proces fiziologjik që përfshin shëmbëllimin (për shembull, një figurë në retinën e syrit). Loku mendonte se një 'cilësi dytësore' si ndjesia e ngjyrës së gjelbër në asnjë mënyrë nuk mund t'i ngjajë vendosjes së grimcave në materie që e prodhojnë këtë ndjesi, megjithatë mendonte se 'cilësitë primare' si forma, madhësia, numri, janë vërtetë në objekte.
2. Si është e mundur që objektet fizike si karrigat dhe tavolinat, madje edhe proceset filologjike në tru, të ngjallin gjëra si idetë? Kjo pyetje është pjesë e asaj që u bë e njohur si Problemi mendje-trup.
3. Nëse gjithë përbërja e vetëdijes janë idetë, si mund ta dimë nëse ekziston ndonjë gjë përveç ideve ?

Dekarti u përpoq ta shqyrtonte problemin e fundit përmes arsyes. Ai filloi, duke kujtuar Parmenidin, me një princip që ai mendonte se nuk mund të kundërshtohej koherentisht: *Mendoj*, pra *jam* (shpesh i cituar në latinisht: *Cogito ergo sum*). Nga ky princip, Dekarti vazhdoi me krijimin e një sistemi të plotë të diturisë (që përfshin provën për ekzistencën e Zotit, duke përdorur, ndër të tjera, një version të argumentit ontologjik). Pikëpamja e tij se arsyeja, e vetme, mund të na japë të vërteta substanciale mbi realitetin ndikoi te filozofët që konsiderohen se racionalistë modernë (siç janë Baruch Spinoza, Gottfried Leibniz, dhe Christian Wolff), duke provokuar kritika nga filozofë që retrospektivisht grupohen si empiricistët.

Empiricizmi, për dallim nga racionalizmi, dyshon në aftësitë e arsyes për të dhënë dituri rreth botës, duke preferuar të bazojë çdo njohuri që kemi në shqisat. Kjo teori daton në kohën e konceptit *tabula rasa* (tabelë e pashkruar), e nënkuptuar në veprën e Aristotelit *Mbi Shpirtin*, të përshkruar qartësisht në *Libri i Shërimit* nga Avicenna,[16] *dhe të demonstruar në* Hayy ibn Yaqdhan *nga Ibn Tufail si eksperiment i menduar*.[17] *John Locke shqyrtoi pikëpamjen klasike empiriciste në* An Essay Concerning Human Understanding (Një Ese në Lidhje me Kuptimin Njerëzor) *më 1689, duke zhvilluar një formë të natyralizmit dhe empiricizmit në principe thuajse shkencore (dhe Njutoniane).*

Gjatë kësaj periudhe, idetë fetare luajtën rol të përzier në mundimet që preokupuan filozofinë shekullare. George Berkeley dha kundërargumente të famshme idealiste kundër principeve kyçe të Isak Njutonit. Ky është një rast i një filozofi iluminist i cili bazohej substancialisht në ide fetare. Mendimtarë të tjerë fetarë me ndikim të kohës përfshijnë Blaise Pascal, Joseph Butler, Thomas Reid, dhe Jonathan Edwards. Shkrimtarë të tjerë kryesorë, si Jean-Jacques Rousseau dhe Edmund Burke, morën një rrugë tjetër. Intereset e ndaluara të shumë filozofëve të asaj kohe i paraprinë ndarjes dhe specializimit të fushave të tjera të filozofisë që do të merrnin formë në shekullin XX.

## Skepticizmi

*Skepticizmi* është sjellje filozofike që vë në dyshim mundësinë e pasjes së *çfarëdo* lloj diturie. Ajo u artikulua fillimisht nga Pyrrho, i cili besonte se mund të dyshohej për çdo gjë përveç *paraqitjeve*. Sextus Empiricus (Shekulli i dytë), avokati më i rëndësishëm i skepticizmit, e përshkruan atë kështu

> "aftësia për të vendosur në antitezë, në çfarëdo mënyre, paraqitje dhe gjykime, dhe rrjedhimisht ... për të ardhur fillimisht në pezullimin e gjykimeve dhe pastaj në qetësi mentale."[18] Skepticizmi i kuptuar në mënyrë të tillë nuk është thjesht përdorimi i dyshimit, por përdorimi i dyshimit për një përfundim të veçantë: qetësi të shpirtit, ose *ataraxia*. Skepticizmi vetparaqitet si sfidë për dogmatizmin, ithtarët e të cilit mendojnë se e kanë gjetur të vërtetën.[19]

Sextus vërejti se besueshmëria e perceptimit mund të vihet gjithmonë në pyetje, sepse është idiosinkratike (e veçantë) për perceptuesin. Paraqitja e gjërave individuale ndryshon nëse janë në grup: për shembull, prerjet e bririt të dhisë janë të bardha në vetmi, megjithatë vetë briri është i zi. Një laps, kur shikohet për së gjati duket si shkop; por nëse e shikon nga maja, duket si një rreth i thjeshtë.


David Hume

Skepticizmi u ringjall në periudhën e hershme moderne nga Michel de Montaigne dhe Blaise Pascal. Eksponenti i saj më ekstrem, sidoqoftë, ishte David Hume. Hume thoshte se ekzistojnë vetëm dy lloje arsyetimi: ajo që ai e quante *e mundshme* dhe *demonstrative*. Asnjëra nga këto dy forma arsyetimi mund të na çojnë në një besim të arsyeshëm të ekzistencës së botës së jashtme. Arsyetimi demonstrativ nuk mund ta bëjë këtë, sepse demonstrimi (që është, arsyetimi deduktiv nga premisa me baza të forta) nuk mund të themelojë uniformitetin e natyrës (siç kapet nga ligjet dhe principet shkencore, për shembull). Arsyeja e tillë nuk mund të themelojë idenë se e ardhmja do t'i ngjajë të kaluarës. Ne kemi besime të caktuara rreth botës (se dielli do të lind nesër, për shembull), por këto besime janë prodhim i zakonit, dhe nuk varen nga ndonjë lloj përfundimi logjik nga çka është e dhënë si *e sigurtë*. Por as arsyetimi *i mundshëm* (arsyetimi induktiv), që përpiqet të na çojë nga e vrojtuara tek e pavrojtuara, nuk mund ta bëjë këtë: ajo *gjithashtu* varet nga uniformiteti i natyrës, dhe ky uniformitet i supozuar nuk mund të vërtetohet. Më e larta që mund të arrijë secili nga arsyetimet është e vërteta kushtore: *nëse* supozime të caktuara janë të vërteta, *atëherë* përfundime të caktuara janë të vërteta. Pra asgjë rreth botës nuk mund të themelohet me siguri të plotë. Hume përfundoi se nuk ka zgjidhje për argumentet skeptike – përveç, kuptohet, injorimi i tyre.[20]

Edhe nëse këto çështje do të zgjideshin për çdo rast, ne prap do të ishim të detyruar të justifikonim standardin e justifikimit, duke arritur në një regres të pafundmë (nga rrjedh fjala *skepticizëm regresiv*).[21][22]

Shumë filozofë kanë vënë në pyetje vlerën e argumenteve të tilla skeptike. Pyetja se nëse mundemi apo jo të arrijmë dituri për botën e jashtme bazohet në nivelin e standardit që vendosim për justifikimin e diturisë së tillë. Nëse ky nivel është siguria absolute, atëherë nuk arrijmë përtej ekzistencës së ndjesive mendore. Madje nuk mundemi as të deduktojmë ekzistencën e një "Uni" koherent apo të vazhdueshëm që i përjeton këto ndjesi, e lëre ekzistencën e botës së jashtme. Nga ana tjetër, nëse niveli i standardit është shumë i ulët, atëherë i bindemi falseve dhe iluzioneve në trupin tonë të diturisë. Ky argument kundër skepticizmit absolut thekson se një filozof praktik duhet të shkojë më larg solipsizmit, dhe të pranojë një standard diturie që është i lartë por jo absolut.

### Idealizmi


Immanuel Kant

Idealizmi është doktrina epistemologjike sipas së cilës asgjë nuk mund të njihet përtej mendjeve të qenieve që janë të afta të mendojnë. Ose në një formë alternative, ajo është doktrina metafizike sipas së cilës asgjë nuk ekziston përtej mendjeve dhe "përbërjes" së tyre. Në filozofinë moderne perëndimore, doktrina epistemologjike fillon si mendim qendror i Dekartit – ajo që është në mendje është më e besueshme se ajo që vjen nëpërmjet shqisave. Idealisti i parë i madh perëndimor në kuptimin metafizik ishte George Berkeley. Sipas Berkeleit[23] nuk ka dallim të thellë mes gjendjeve mendore, si ndjesia e dhimbjes, dhe ideve të ashtuquajtura "gjëra të jashtme", që paraqiten tek ne përmes shqisave. Nuk ka dallim real, në këtë pikëpamje, mes ndjesive të caktuara të nxehtësisë ose dritës që ne i përjetojmë, që na bëjnë të besojmë në ekzistencën e jashtme të zjarrit, dhe vetë zjarrit. Këto ndjesi janë gjithçka që ekziston për zjarrin. Berkelei e paraqiti këtë me formulën latine *esse est percipi*: të jesh është të perceptohesh. Nga kjo pikëpamje opinioni, "që çuditërisht dominon njeriun", se shtëpitë, malet, dhe lumenjtë kanë ekzistencë të pavarur ndaj perceptimit të tyre nga qeniet që mendojnë, është i rremë.

Forma të idealizmit ishin të përhapura në filozofi nga shekulli XVIII në shekullin XX. Idealizmi transcendental, i mbrojtur nga Immanuel Kanti, është pikëpamja se ekzistojnë kufinj të asaj që mund të njihet, meqë ka shumë gjëra që nuk mund të sillen nën kushtet e gjykimit objektiv. Kanti shkroi *Kritikë ndaj Arsyes së Pastër* (1781–1787) në një përpjekje për të pajtuar racionalizimin dhe empirizmi, dhe për të themeluar një bazament të ri të studimit të metafizikës. Qëllimi i Kantit ishte të shikonte se çka dimë dhe pastaj të merrte parasysh çka duhet të jetë e vërtetë, si pasojë logjike e *mënyrës* me të cilin e njohim ne. Një temë kryesore ishte se ka karakteristika fondamentale të realitetit që i ikin diturisë sonë direkte për shkak të kufijve natyralë të mundësive njerëzore.[24] Megjithatë Kanti thoshte se dituria objektive për botën detyron mendjen të imponojë një kuadër konceptual dhe kategorik në rrjedhën e të dhënave shqisore – një kuadër që përfshinë edhe vetë hapësirën dhe kohënnbsp;– ai thoshte se *gjërat në vetvete* ekzistuan pavarësisht perceptimeve dhe gjykimeve tona; pra ai nuk ishte idealist në kuptim të thjeshtë. Është fakt se gjykimi i Kantit për *gjërat në vetvete* është kontraversibil dhe tejet i ndërlikuar. Duke vazhduar punën e tij, Johann Gottlieb Fichte dhe Friedrich Schelling krijuan një filozofi të plotë idealiste.

Punimi më i rëndësishëm i idealizmit gjerman ishte *Fenomenologjia e Shpirtit* nga G.W.F. Hegel më 1807. Hegeli pranonte se idetë e tij nuk ishin të reja, por se të gjitha filozofitë e mëparshme kishin qenë të pakompletuara. Qëllimi i tij ishte të mbaronte punën e tyre. Hegeli shton se qëllimet binjake të filozofisë janë të merret me kontradiktat e dukshme në përvojat njerëzore (të cilat ngritën, për shembull, nga kontradiktat e supozuara mes "qenies" dhe "mosqenies" ), dhe gjithashtu njëkohësisht t'i zgjidh dhe ruaj këto kontradikta duke shfaqur përputhshmërinë e tyre në një nivel më të lartë ekzaminimi ("qenia" dhe

"mosqenia" zgjidhen me "bërjen") . Ky program pranimi dhe pajtimi i kontradiktave njihet si "Dialektika Hegeliane". Filozofët e traditës Hegeliane janë: Ludwig Andreas Feuerbach; Karl Marx; Friedrich Engels; dhe idealistët britanikë, kryesorët T.H. Green, J.M.E. McTaggart, and F.H. Bradley.

Pak filozofë të shekullit XX zgjodhën idealizmin. Sidoqoftë, një numër i konsiderueshëm zgjodhën dialektikën hegeliane. "Kthesa e Kopernikut" e Kantit mbetet gjithashtu një koncept filozofik i rëndësishëm.

## Pragmatizmi


William James

Pragmatizmi u themelua me frymën e gjetjes së një koncepti shkencor mbi të vërtetën, i cili nuk është i varur as nga pikëpamja personale (ose zbulimi) dhe as nga mbështetja te ndonjë mbretëri metafizike. Saktësia e një gjykimi duhet të gjykohet nga efekti që ka në veprimet tona dhe e vërteta duhet të shihet si ajo mbi të cilën do të pajtohej ultimatikisht i gjithë komuniteti shkencor.[25] Kjo duhet të shihet si principi udhëheqës, më shumë definicion, se çfarë do të thotë për diçka që të jetë e vërtetë, megjithëse detajet se si duhet të interpretohet ky princip janë bërë temë diskutimi prej kur Peirce i themeloi. Si neo-pragmatisti postmodern Richard Rorty, shumica janë të bindur se sipas pragmatizmit e vërteta e besimeve nuk përbëhet nga korrespondenca e tyre realitetin, por në dobinë dhe efikasitetin e tyre.[26]

Filozofët e fundit të shekullit XIX Charles Sanders Peirce dhe William James ishin bashkë-themeluesit e tij, dhe ai u zhvillua më vonë nga John Dewey si Instrumentalizëm. Meqë dobia e një besimi në një kohë mund të jetë e rastësishme në rrethana përkatëse, Peirce dhe James e konceptuan të vërtetën finale si atë që do të vendoset vetëm nga marrëveshja finale e ardhshme e të gjithë opinionit.[27] Kritikët e kanë akuzuar pragmatizmin si viktimë të një mashtrimi të thjeshtë: për shkak se diçka që është e vërtetë del e dobishme, kjo dobi është bazë për vertetësinë e saj.[28] Mendimtarët në traditën pragmatiste përfshijnë John Dewey, George Santayana, W.V.O. Quine dhe C.I. Lewis. Pragmatizmi ka marrë drejtime të ndryshme kohët e fundit nga Richard Rorty, John Lachs, Donald Davidson dhe Hilary Putnam.

## Fenomenologjia

Fenomenologjia e Edmund Husserl-it ishte një tentativë ambicioze për të vendosur themelet për konsiderimin e strukturës së përvojave të vetëdijshme në përgjithësi.[29] Një pjesë e rëndësishme e projektit fenomenologjik të Husserl-it ishte të tregonte se të gjitha veprimet e vetëdijshme janë të drejtuara nga ose rreth përbërjes objektive, një karakteristikë që Husserl e quajti *e qëllimshmja*.[30]

Në pjesën e parë të këtij punimi me dy vëllime, *Logical Investigations (Hetimet Logjike)* (1901), ai lansoi një sulm të zgjeruar ndaj psikologjizmit. Në pjesën e dytë, ai filloi të zhvillojë teknikën e *fenomenologjisë përshkruese*, me qëllim të tregonte si gjykimet objektive janë me të vërtetë të bazuara në përvoja të vetëdijshme – por jo, sidoqoftë, në përvojën e parë të individëve të caktuarë, por në vetitë esenciale të çdo përvoje të llojit në fjalë.[29]

Ai u përpoq gjithashtu të identifikojë vetitë esenciale të çdo veprimi të domethënies. Ai e zhvilloi metodën më tutje në *Ideas (Idetë)* (1913) si *fenomenologjia transcendentale*, duke propozuar të bazojë përvojat aktuale, dhe rrjedhimisht të gjitha fushat e njohurisë njerzore, në strukturën e vetëdijes së një ideali, ose transcedentale, egoja. Më vonë, ai u përpoq të pajtojë pikëpamjen e tij transcedentale me një njohje të botës-

jetë intersubjektive në të cilën subjekt individualë realë ndërveprojnë. Husserl botoi pak punime gjatë jetës së tij, të cilat e trajtojnë fenomenologjinë kryesisht në terme abstrakte metodologjike; por ai la një sasi të madhe të analizave konkrete të pabotuara.

Puna e Husserl-it pati ndikim të menjëhershëm në Gjermani, me themelimin e shkollave fenomenologjike në Munich dhe Göttingen. Më vonë ajo arriti famë ndërkombëtare mes punimeve të filozofëve si Martin Heidegger (dikur asistenti hulumtues i Husserl-it), Maurice Merleau-Ponty, dhe Jean-Paul Sartre. Në fakt, përmes punimeve të Heidegger dhe Sartre, theksimmi i Husserl-it në përvoja subjektive ndikoi në disa aspekte te ekzistencializmi.

## Ekzistencializmi



Søren Kierkegaard

Ekzistencializmi është term që i është vendosur punimeve të disa filozofëve të fundit të shekullit XIX dhe shekullit XX, të cilët, pavarësisht dallimeve thelbësore doktrinale,[31][32] besonin se mendimi filozofik fillon me subjektin njerëzor—jo thjesht subjektin që mendon, por individin njerëzor që vepron, ndjen, jeton.[33] Në ekzistencializëm, pika fillestare e individit karakterizohet nga e ashtuquajtura "sjellja ekzistenciale", ose ndjenja e disorientimit dhe konfuzionit në faqen e një bote pa kuptim ose absurde.[34] Shumë ekzistencialistë kanë konsideruar filozofinë tradicionale sistematike akademike, si në stil ashtu edhe në përbërje, si shumë abstrakte dhe të jopraktike për pëvojën konkretre njerëzore.[35][36]

Megjithëse nuk e përdorën këtë term, filozofët e shekullit të nëntëmbëdhjetë Søren Kierkegaard dhe Friedrich Nietzsche konsiderohen si etërit e ekzistencializmit. Ndikimi i tyre, sidoqoftë, ka shkuar përtej mendimit ekzistencialist.[37][38][39]

Qëllimi kryesor i shkrimeve të Kierkegaard-it ishte sistemi idealist filozofik i Hegelit, që ai mendonte se injoronte ose përjashtonte jetën e brendshme subjektive të qenieve njerëzore. Kierkegaard, përkundrazi, thoshte se "e vërteta është subjektiviteti", duke argumentuar se ajo që është më e rëndësishme për një qenie njerëzore janë pyetjet lidhur me marrëdhëniet e brendshme individuale me ekzistencën. Veçanërisht, Kierkegaard, një i Krishterë, besonte se e vërteta e besimit fetar ishte pyetje subjektive, me të cilën duhej luftuar me pasion.[40][41]

Megjithëse Kierkegaard dhe Nietzsche ishin ndër të ndikuarit nga ai, është e debatueshme deri në cilën masë mund të konsiderohet ekzistencialist filozofi gjerman Martin Heidegger . Në *Qenia dhe koha* ai prezanton një metodë të gjurmimit të shpjegimeve filozofike në ekzistencën njerëzore (*Dasein*) që të analizohen në aspektin e kategorive ekzistenciale (*existentiale*); dhe kjo bëri që shumë komentuesë ta trajtonin si një figurë të rëndësishme për lëvizjen ekzistencialiste. Sidoqoftë, në *The Letter on Humanism*, Heidegger specifikisht refozon ekzistencializmin e Jean-Paul Sartre.

Sartre u bë figura më e njohur e ekzistencializmit, duke e eksploruar atë jo vetëm në punime teorike si *Qenia dhe Mosqenia* , por edhe në në shfaqje dhe novela. Sartre, së bashku me Simone de Beauvoir, përfaqësuan një degë ateiste të ekzistencializmit, që tani asociohet më afër me idetë e tyre mbi nausea (turbullimin), rastësinë, besimin e keq dhe absurdin. Pavarësisht kësaj, fokusi në qenien individuale njerëzore, të përgjegjshme para universit për autenticitetin e ekzistencës së saj, është i përbashkët për të gjithë këta mendimtarë.

## Strukturalizmi dhe post-strukturalizmi


Ferdinand de Saussure

Strukturalizmi u inaugurua nga linguisti Ferdinand de Saussure dhe synonte të sqaronte sistemet e shenjave duke i analizuar diskurset që ato i kufizojnë por dhe i bëjnë të mundshme. Saussure krijoi botëkuptimin e shenjës si të kufizuar nga të gjitha shenjat e tjera në sistem, dhe idesë si të paaftë të ekzistojë para strukturës linguistike, që artikulon mendimin. Kjo shpiu mendimin kontinental larg humanizmit dhe drejt të ashtuquajturës decentralizim të njeriut: gjuha nuk flitet më nga njeriu për të shprehur veten, por gjuha flet njeriun.

Strukturalizmi synonte të bëhej provincë e një shkence të rëndë, por pozitivizmi i saj u godit nga poststrukturalizmi, një fushë e gjerë mendimtarësh, disa nga të cilët kishin qenë dikur strukturalistë, por më vonë filluan ta kritikojnë. Strukturalistët besonin se mund t'i analizonin sistemet nga një qëndrim i jashtëm objektiv, për shembull, por poststrukturalistët argumentonin se kjo është e pavërtetë, që askush nuk mund t'i kalojë strukturat dhe rrjedhimisht vetë analiza varet nga ajo çfarë analizon, se sistemet përfundimisht i referohen vetvetes. Përveç kësaj, ndëra ndarja mes shënjuesit (signifier) dhe të shënjuarit (signified) konsiderohej i qartë si kristal nga strukturalistët, poststrukturalistës shtuan se çdo përpjekje për të kuptuar të shënjuarin do të rezultonte me shumimin e shënjueseve, që do të thotë se është gjithmonë në një gjendje të paqartësisë, duke pamundësuar një interpretim përfundimtar.

Strukturalizmi dominoi filozofinë kontinentale gjatë viteve të 1960-ta dhe 70-ta, duke bashkuar mendimtarë si Claude Levi-Strauss, Roland Barthes dhe Jacques Lacan. Post-strukturalizmi filloi dominimin nga vitet e 70-ta dhe përfshinte mendimtarë so Michel Foucault, Jacques Derrida, Gilles Deleuze madje edhe Roland Barthes (i cili filloi të kritikonte kufizimet e Strukturalizmit).

## Tradita analitike

Termi *filozofi analitike* bashkon një grup metodash filozofike që shtrydhin argumentimin e detajuar, vëmendjen ndaj semantikës, përdorimin e logjikës klasike dhe logjikave jo-klasike dhe mbi të gjitha qartësinë e kuptimit. Michael Dummett në veprën e tij *Origjina e Filozofisë Analitike* bëri që libri i Gottlob Frege *Themelet e Aritmetikës* të konsiderohet punimi i parë analitik, nën arsyetimin se Frege mori kthesën linguistike në këtë libër, duke analizuar problemet filozofike përmes gjuhës. Bertrand Russell dhe G.E. Moore konsiderohen gjithashtu ndër themeluesit e filozofisë analitike, duke filluar me refuzimin e tyre ndaj idealizmit britanik, mbrojtja e realizmit dhe theksi që vëjnë mbi legjitimitetin e analizës. Veprat klasike të Russell-it *Principet e Matematikës*,[42] On Denoting (Mbi Shënimin) dhe Principia Mathematica, përveç promovimit të përdorimit të logjikës klasike në filozofi, vuri themelet për programin hulumtues në fazat e para të traditës analitike, duke theksuar probleme të tilla si: referencat e emrave të denjë, nëse ekzistenca është veti, kuptimi i propozimeve, analiza e përshkrimeve definite, diskutimet rreth themeleve të matematikës; si dhe eksplorimi i çështjeve të përkushtimit metafizik, madje edhe problemet metafizike rreth kohës, natyrën e materies, mendjes, këmbënguljes dhe ndryshimit, që Russell shpesh i shqyrtonte me ndihmën e logjikës matematike. Kjo filozofi u zhvillua si kritikë e Hegelit the veçanërisht pasuesve të tij, dhe sistemeve të mëdha të filozofisë spekulative në përgjithësi, megjithëse jo të gjithë filozofët analitikë kundërshtojnë filozofinë e Hegelit (shih Charles Taylor) ose filozofinë spekulative. Disa shkolla në këtë grup përfshijnë atomizmin logjik, pozitivizmin logjik, dhe Filozofia e gjuhës së zakonshme. Motivimi prapa punës së filozofëve analitikë është i ndryshëm. Disa qëndrojnë për atë se problemet filozofike ngriten nga keqpërdorimi i gjuhës ose nga keqkuptimet e logjikës së gjuhës tonë, ndërsa ka edhe të tillë që besojnë se problemet legjitime filozofike ekzistojnë me të vërtetë dhe filozofia është e lidhur përherë më shkencën.

Më 1921, Ludwig Wittgenstein publikoi *Tractatus Logico-Philosophicus*, një çasje tejet "logjike" ndaj çështjeve linguistike dhe filozofike. Në atë kohë, ai i kuptonte shumicën e problemeve filozofike thjesht si enigma të gjuhës, që mund të zgjidheshin duke i hetuar dhe duke iu referuar strukturës logjike të gjuhës. Disa vite më vonë ai e kundërshtoi një pjesë të qëndrimeve që kishte marrë në *Tractatus*, për shembull në veprën e tij të dytë kryesore, *Hetime Filozofike* (1953). *Hetimet* patën ndikim në zhvillimin e "filozofisë së gjuhës së zakonshme", e cila u promovua nga Gilbert Ryle, J.L. Austin, dhe disa të tjerë. Në Shtetet e Bashkuara, ndërkohë, filozofia e W. V. O. Quine po ishte ndikim i madh, me klasikë si Dy Dogmat e Empirizmit. Në këtë letër Quine kritikon ndarjen mes deklarimeve analitike dhe sintetike, duke dhënë argumentin se një konceptim i analitikës është i paaritshëm. Ai argumentonte për holizmin, tezën sipas së cilës gjuha, përfshirë gjuhën shkencore, është një bashkësi e fjalive të ndërlidhura të cilat nuk mund të verifikohen të pavarura, por fjalitë e një gjuhe varen nga njëra-tjetra për kuptimin dhe saktësinë e tyre. Pasojë e çasjes së Quine është se gjuha si tërësi ka vetëm një marrëdhënie të hollë me përvojën, disa fjali që i referohen përvojës në mënyrë direkte mund të modifikohen paksa nga përshtypjet shqisore, por meqë tërësia e gjuhës është teorikisht e bazuar, për t'u modifikuar e gjitha, nevojitet më shumë se kaq. Sidoqoftë, shumica e strukturës linguistike mund të rishikohet në princip, madje edhe logjika, në mënyrë që bota të modelohet më mirë. Ndër nxënësit e Quine veçohen Donald Davidson dhe Daniel Dennett. Ky i fundit ka krijuar një program për t'ia dhënë semantikën gjuhës natyrale për t'iu përgjigjur pyetjes 'çfarë është kuptimi?'. Pjesë vendimtare e programit ishte përdorimi i teorisë semantike të Alfred Tarskit mbi të vërtetën. Dummett, ndër të tjerë, argumentonte se kushtet e të vërtetës duhet të mënjanohen në teorinë e kuptimit, dhe të zëvendësohen me kushtet e vërtetimit. Disa propozime, mbi këtë qëndrim, nuk janë as të vërteta e as të rreme, dhe si rrjedhojë bie në kundërshtim me ligjin e së tretës së përjashtuar. Kjo, për Dummett, ka antirealizëm, siç e cekë edhe Russell në *Hetim mbi Kuptimin dhe të Vërtetën*.

Në vitet e 70ta u ringjall interesimi në shumë probleme tradicionale filozofike nga gjeneratat e reja të filozofëve analitikë. David Lewis, Saul Kripke, Derek Parfit dhe të tjerë u morën me probleme tradicionale metafizike, të cilat filluan t'i eksplorojnë me anë të logjikës dhe filozofisë së gjuhë. Ndër këto probleme veçohen: vullneti i lirë, esencializmi, netyra e identitetit personal, identitetit gjatë kohës, natyrën e mendjes, natyrën e ligjeve të rastësishme/zakonshme, kohë-hapsirën, vetitë e qenieve materiale, modalitetin etj. Në universitetet ku u përhap filozofia analitike, këto probleme diskutohen edhe sot. Filozofët analitikë janë të interesuar edhe në metodologjinë e vetë filozofisë analitike, për shembull Timothy Williamson, Profesor i Logjikës në Oxford ka publikuar së voni një libër të titulluar *Filozofia e Filozofisë*. Figura të shquara të filozofisë bashkëkohore analitike janë: Timothy Williamson, John Searle, Thomas Nagel, Hilary Putnam, Michael Dummett, dhe Saul Kripke. Filozofia analitike është akuzuar se nuk ka kontribuar në debatin e politikës ose në pyetjet tradicionale në estetikë, sidoqoftë, me shfaqjen e *Teoria e Drejtësisë* nga John Rawls dhe *Anarkia, Shteti dhe Utopia* nga Robert Nozick, filozofia politike analitike ka fituar respekt. Filozofët analitikë gjithashtu kanë dëshmuar seriozitet në hetimet e estetikës, me Roger Scruton, Richard Wollheim, Jerrold Levinson dhe të tjerë që po zhvillojnë temën në formën e saj aktuale.

## Filozofia morale dhe politike

### Natyra njerëzore dhe legjitimiteti i politikës

Që nga kohërat antike, madje dhe para tyre, rrënjët e justifikimit të autoritetit politik janë lidhur në mënyrë të pandashme me shikimet mbi natyrën njerëzore. Në *Republikën* e tij, Platoni deklaron se shoqëria ideale duhet të udhëhiqet nga një këshill i mbret-filozofëve, meqë filozofët e mirë janë të aftë të kuptojnë "të mirën". Por edhe Platoni kërkonte nga filozofët që të hulumtonin dhe të studionin botën për shumë vite para se të fillonin sundimin e tyre në moshën 50 vjeçare. Për Aristotelin, njerëzit janë kafshë politike (ose kafshë shoqërore), dhe qeveritë krijohen për ta bindur komunitetin për të mirë. Aristoteli arsyetoi se, meqë shteti (polis) ishte forma më a lartë e komunitetit, ka qëllimin ose detyrën për ta dëshmuar të mirën më të lartë. Aristoteli e shihte fuqinë politike si rezultat i mospërputhjes së aftësive dhe virtyteve mes njerëzve. Për shkak të këtyre dallimeve, ai favorizonte një aristokraci të të aftëve dhe virtuozëve. Për Aristotelin, një

person nuk mund të jetë i plotësuar përveç nëse jeton në një komunitet. *"Etika Nikomakeane"* dhe *"Politika"* janë krijuar mbi këtë princip. Libri i parë shqyrton virtytet (ose "ekselencat") në personin si qytetar; i dyti shqyrton formën e duhur të qeverisjes për të siguruar që qytetarët të jenë virtuozë, dhe rrjedhimisht të plotë. Të dy librat mirren me rolin themelor të drejtësisë në jetën civile.


Thomas Hobbes

Nicolas Cusa ringjalli mendimet platonike në fillimin e shekullit XV (15). Ai promovonte demokracinë në Europën Mesjetare, si në shkrimet e tij ashtu edhe në organizimet e Këshillit të Florencës. Ndryshe nga Aristoteli dhe tradita Hobsiane që do të pasonte, Cusa i shihte qeniet njerëzore si të barabarta dhe hyjnore (d.m.th të krijuara në imazhin e Zotit), kështu që demokracia do të ishte forma e vetme "e drejtë" e qeverisjes. Pikëpamjet e Cusa-s vlerësohen nga disa të kenë inspiruar Reneseancë Italiane, që i hapi rrugën nocionit të "Shtet-Kombeve".

Më vonë, Niccolò Machiavelli i kundërshtoi pikëpamjet e Aristotelit dhe Thomas Aquinas-it si të pavërteta. Udhëheqësi ideal nuk është mishërimi i virtyteve; përkundrazi, ai bën çfarëdo të jetë e nevojshme dhe e suksesshme, dhe jo çfarë është e admirueshme moralisht. Thomas Hobbes gjithashtu kundërshtoi shumë elemente të pikëpamjes së Aristotelit. Për Hobsin, natyra njerëzore është esencialisht anti-sociale: njerëzit në esencë janë egoistë, dhe ky egoizëm e bën jetën të vështirë në gjendjen natyrale të gjërave. Për më shumë, Hobbes argumentonte, megjithëse njerëzit mund të kenë jobarazime natyrale, këto janë të parëndësishme, meqë asnjë talent ose virtyt që njerëzit mund të kenë do t'i mbrojë nga lëndimet që mund t'i marrin nga të tjerët. Për këto arsye, Hobbes konkludon se shteti ngritet nga një marrëveshje e përbashkët që e ngrit njeriun mbi gjendjen e natyrës. Kjo mund të bëhet vetëm me themelimin e një sovrani, në të cilin vishet një kontrroll i plotë mbi komunitetin, dhe i cili është i aftë të inkurajojë tmerr dhe terror mbi subjektet e tij.[43]

# Burimet


1. ^ Pasho Baku: Enciklopedia universale e ilustruar. Shtëpia Botuese Bacchus, Tiranë, 2011, fq. 324
2. ^ Jenny Teichmann and Katherine C. Evans, *Philosophy: A Beginner's Guide* (Blackwell Publishing, 1999), p. 1: "Philosophy is a study of problems which are ultimate, abstract and very general. These problems are concerned with the nature of existence, knowledge, morality, reason and human purpose."
3. ^ A.C. Grayling, *Philosophy 1: A Guide through the Subject* (Oxford University Press, 1998), p. 1: "The aim of philosophical inquiry is to gain insight into questions about knowledge, truth, reason, reality, meaning, mind, and value."
4. ^ Anthony Quinton, in T. Honderich (ed.), *The Oxford Companion to Philosophy* (Oxford University Press, 1995), p. 666: "Philosophy is rationally critical thinking, of a more or less systematic kind about the general nature of the world (metaphysics or theory of existence), the justification of belief (epistemology or theory of knowledge), and the conduct of life (ethics or theory of value). Each of the three elements in this list has a non-philosophical counterpart, from which it is distinguished by its explicitly rational and critical way of proceeding and by its systematic nature. Everyone has some general conception of the nature of the world in which they live and of their place in it. Metaphysics replaces the unargued assumptions embodied in such a conception with a rational and organized body of beliefs about the world as a whole. Everyone has occasion to doubt and question beliefs, their own or those of others, with more or less success and without any theory of what they are doing. Epistemology seeks by argument to make explicit the rules of correct belief formation. Everyone governs their conduct by directing it to desired or valued ends. Ethics, or moral philosophy, in its most inclusive sense, seeks to articulate, in rationally systematic form, the rules or principles involved."

5. ^ Philosophia, Henry George Liddell, Robert Scott, *A Greek-English Lexicon*, at Perseus (http://www.perseus.tufts.edu/cgi-bin/ptext?doc=Perseus%3Atext%3A1999.04.0057%3Aentry%3D%23111487)
6. ^ Online Etymology Dictionary (http://www.etymonline.com/index.php?search=philosophy&searchmode=none)
7. ^ The definition of philosophy is: "1.orig., love of, or the search for, wisdom or knowledge 2.theory or logical analysis of the principles underlying conduct, thought, knowledge, and the nature of the universe". Webster's New World Dictionary|edition=Second College
8. ^ *Oxford Companion to Philosophy*
9. ^ *ibidem*
10. ^ Pico Della Mirandola, Conclusiones philosophicae, cabalisticae et theologicae; Giordano Bruno, De Magia
11. ^ D. Rutherford (ed.), *The Cambridge Companion to Early Modern Philosophy* (Cambridge UP, 2006)
12. ^ S. Nadler (ed.), *A Companion to Early Modern Philosophy*, (Blackwell, 2002)
13. ^ Shand, John (ed.) *Central Works of Philosophy, Vol.3 The Nineteenth Century* (McGill-Queens, 2005)
14. ^ Beiser, Frederick C. *The Cambridge Companion to Hegel*, (Cambridge, 1993).
15. ^ Stanford Encyclopedia of Philosophy, "Bertrand Russell" (http://plato.stanford.edu/entries/russell/), 1 May 2003
16. ^ Sajjad H. Rizvi (2006), Avicenna/Ibn Sina (CA. 980-1037) (http://www.iep.utm.edu/a/avicenna.htm), *Internet Encyclopedia of Philosophy*
17. ^ G. A. Russell (1994), *The 'Arabick' Interest of the Natural Philosophers in Seventeenth-Century England*, pp. 224-62, Brill Publishers, ISBN 90-04-09459-8
18. ^ Sextus Empiricus, *PH* (= *Outlines of Pyrrhonism*) I.8
19. ^ Sextus Empiricus, *PH* (= *Outlines of Pyrrhonism*) I.19–20
20. ^ "Dhe megjithëse një Pyrrhonian [pra skeptik] mund të fusë veten ose të tjerët në një mrekullim dhe konfizion momentar nga arsyetimet e tij të thella; ngjarja e parë dhe më e zakonshme në jetë do t'i zhdukë dyshimet e tij, dhe ta lërë të njëjtin, në çdo pikë veprimi dhe spekulimi, me filozofët e çdo sekti tjetër, ose me ata që kurrë nuk e lodhën veten me hulumtime filozofike. Kur të zgjohet nga kjo ëndërr, ai do të jetë i pari që bashkangjitet në përqeshjen e vetvetes, dhe që pranon, që të gjitha kundërshitimet e tij janë thjesht zbavitje." (*An Enquiry Concerning Human Understanding*, 1777, XII, Part 2, p. 128)
21. ^ What the Tortoise Said to Achilles - Lewis Carroll - 1895
22. ^ Knowledge Puzzles - Stephen Cade Hetherington - 1996
23. ^ Dialogu i parë
24. ^ Kant, Immanuel - Critique of Pure Reason - Prometheus Books - 1990 - isbn= 0-87975-596-2
25. ^ Pragmatism – from Peirce to Davidson - Murphy, John P.- 1990 - Westview Press
26. ^ The Consequences of Pragmatism-Rorty, Richard 1982, faqe xvi
27. ^ Pragmatism: An Open Question - Putnam, Hilary 1995 , faqe 8–12
28. ^ What is Pragmatism?Pratt, J.B.- 1909, faqe 89}}
29. ^ [a] [b] Woodruff Smith, David - Husserl
30. ^ Dreyfus, Hubert-A Companion to Phenomenology and Existentialism 2006
31. ^ John Macquarrie, *Existentialism*, New York (1972), pages 18-21.
32. ^ *Oxford Companion to Philosophy*, ed. Ted Honderich, New York (1995), page 259.
33. ^ John Macquarrie, *Existentialism*, New York (1972), pages 14-15.
34. ^ Robert C. Solomon, *Existentialism* (McGraw-Hill, 1974, pages 1-2)
35. ^ Ernst Breisach, *Introduction to Modern Existentialism*, New York (1962), page 5

36. ^ Walter Kaufmann, *Existentialism: From Dostoevesky to Sartre*, New York (1956) page 12
37. ^ Matustik, Martin J.- Kierkegaard in Post/Modernity 1995 -isbn=0-253-20967-6
38. ^ Solomon, Robert- What Nietzsche Really Said 2001 - isbn= 0-8052-1094-6
39. ^ Religious thinkers were among those influenced by Kierkegaard. Christian existentialists include Gabriel Marcel, Nicholas Berdyaev, Miguel de Unamuno, and Karl Jaspers (although he preferred to speak of his "philosophical faith"). The Jewish philosophers Martin Buber and Lev Shestov have also been associated with existentialism.
40. ^ Kierkegaard, Søren-Fear and Trembling 1986 - isbn= 0-14-044449-1
41. ^ Kierkegaard, Søren-Concluding Unscientific Postscript 1992 -isbn=0-691-02081-7
42. ^ *The Principles of Mathematics* (1903) (http://fair-use.org/bertrand-russell/the-principles-of-mathematics)
43. ^ Hobbes, Thomas - Leviathan; Penguin Classics; 1985

---